


# Largim i dyshimeve: Rasti Ali Hasen

“Turbullira, paqartësi, anarki opinionesh e idesh, ndërshtënie tekstesh, shtrembërim interpretimesh dhe paraqitje të mangëta dëshmish me qëllim manipulimi... mospranim të së vërtetës... e të tjera pjella të fitnes që kanë kapluar botën muslimane dhe e kanë futur në kënetën e poshtërimit, të cilës nuk i shihet fundi dhe e cila vazhdimisht gëlltit viktimat e veta si një përbindësh që s'ka të ndalur... përveç ata për të cilët Allahu dëshiron fat tjetër. Ndjekja e dijetarëve dhe ngjitja për mësimet e tyre është një standard shpëtimi në rrethanat kaotike dhe imponuese, është strehë nga kthetrat e thirrësve tek portat e xhehenemit, dhe është pishtar që ndritë shtegun, i cili është dalje nga errësirat në dritë.”

Me Emrin e Allahut, të Gjithëmëshirëshmit Mëshirëplotit. E gjithë lavdia i takon Allahut; salavatet dhe salami qofshin mbi të Dërguarin e Allahut.

Kjo është një përgjigje konçize ndaj mesazhit që më dërgoi vëllai Abdullah Ibn Arif. Meqë mesazhi i tij ishte thuajse i njëjtë me një postim të bërë në forumin albsallata.net, unë po i përmend të dyja dhe më mbas do të vijojë refuzimi i tyre. Fjalët e përdorura në të dyja shkrimet duket sikur janë të po këtij vëllai që pëlqen të identifikohet si Abdullahu, i biri Arifit.

Më tej:

# Letra:

shejh Jajha i tha shejh Ubejdit Hizbi genejshtar.

From: **Abdullah ibnArif** (abdullahibnarif@yahoo.com)

Sent: Tuesday, June 01, 2010 9:50:17 AM

To: albanmalaj@live.com

selamun alejkum vella i nderuar

Ne kohet e fundit po i shoh debatet ne mes shejh Jahjas dhe shejh Ubejdit ne nje forum jemenas, nese je prej atyre qe je i drejt ne gjykim, ateher perhapi edhe fjalet e shejh Jahjas kunder shejh Ubejdit i cili para disa ditesh i ka thene se Ubejd el Xhabiri eshte Hizbi genjeshtar.(kjo eshte fjale e rende) ndersa pak me herte shejh Ubejdi i ka then shejh Jahjas budalla dhe merekzi darul hadith eshte merkez i devijuar.

Edhe pse tek une edhe shjeh Jahja dhe shejh Ubedji jane selefij te kulluar dhe kam respekt te veqante porse ti duhet ta ndjekesh ate metod qe e ke filluar kunder shujukve selefij-athere ndjeke edhe kunder shejh Ubejdit hafidhehuallah pasi ne cdo rast i jep xherhit perparesi edhe pse ti pretendon se ke xherh mufesel.

Ja ku e ke linkun dhe shikoje:

http://www.aloloom.net/vb/showthread.php?p=23029#post23029

Paramendo sikur ta kishim nje vella i cili studion ne Jemen ne Demmaxh dhe ta kishte hapur nje webfaqe dhe duke postuar fjale te shjeh jahjas kunder shjeh Ubejdit sipas tyre edhe ti je hizbi pasi e mbroni shjeh Ubejdin-dhe sipas vellzerve te Jemenit, shejh Ubejdi mbron nje hizbi te jemenit dhe eshte takuar me te.

Une ju them kete metod qe ju e keni zgjedhur eshte metod e deshtuar-keni per ta pare shume shpejt me lejene Allahut azze ue xhele.

# Përgjigje:

Ue alejke selam ue rahmetullahi ue barakatuhu. Vëlla, mësoje se prej edukatës është prezantimi përpara se të hysh në temën për të cilët do të flasësh apo të diskutosh me dikë. Sa e sa njerëz shkruajnë me nofka si Ebu Abdullah, Ebu Muhamed, Ebu Ali, Ebu Unejs, Ebu Arif, Ebu Harith, mirëpo Allahu e di më së miri kush janë këta njerëz që fshihen mbas këtyre nofkave. Ndonese nuk e kam idene kush je ti, dhe ndonese nuk kam shumë kohë t'u kthej pergjigje te gjithe atyre qe me shkruajne, une po te pergjigjem duke kerkuar ndihmen e Allahut dhe me shpresën se do të qartësoj disa nga paqartësitë e tua dhe të tjerëve që janë helmuar nga të tilla retorika sterile:

Bismil-lah, ues-salatu ues-selamu ala Rasulilah.

Mjafton të lexosh titullin e mesazhit për të gjykuar qëllimin tënd dashamirës. Me duket sikur lexoj ndonjë nga editorialet e gazetës “Zeri i Popullit”.

Sidoqoftë...

Për sa i përket çështjes së Shejkh Jahjas dhe Shejkh Ubejdit, ky është problem i yti dhe i atyre që i kane përcjellë këto mesele. Kurse Selefijinët mjaftohen me direktivat Selefije ne lidhje me të tilla probleme dhe situata. Dhe konkretisht, që të të bëhet e qartë ty se çfarë qëndrimi duhet të mbajnë Selefijinët përpara kësaj fitneje qe ka ndodhur midis meshejkhave ne Jemen dhe Shejkh Ubejdit poashtu, une po te percjell fjalet e Shejkh Mukbil bin Hadi el-Uadi'i rahimehullah:

"Dhe po kështu është edhe rasti me *Xherhul-Akran*. Domethënë në këtë rast dihet që (mes kritikuesit dhe të kritikuarit, *el-Xharih ue el-Mexhruh*) ka patur një sherr apo grindje për çështje të dynjasë (*Munakisheh Dunjauije*). Dhe kjo mund të ndodhë ashtu siç ndodhi mes Ebi Nu’ajmit dhe Ibn Mendes dhe (siç ka ndodhur) mes Ibn Hibbanit dhe disa bashkëkohësve të tij. Kështu që, nëse Xherhi ka qenë si ky lloj që është *Xherhul-Akran*, atëherë hetohet shkaku (i këtij Xherhi). Nëse shkak ka qenë ndonjë debat ose ndonjë çështje që ka të bëjë me dynjanë, atëherë kjo është diçka tek e cila duhet të ngurojmë (pra të mos nxitohemi)." [*Ixhabetus-Sa’il ala Ehamil-Mesa’il*, fq.497-498]

Pra, siç e lexove në fjalët e Shejkh Mukbilit *rahimehullah*, ndodh që midis Ulemave Selefijinë të shkëmbehen kritika apo xherhe, andaj në të tilla situata nuk duhet nxituar në dhënien e gjykimeve apo në pozicionim.

Poashtu, Shejkhul-Albani *rahimehullah* ka thene:

"Shumë herë kur një person i Sunetit refuzon një person tjetër të Sunetit, refuzimi nuk kërkon vetëm urtësi, por kërkon atë që është më e rëndësishme se urtësia, e cila është

përmendur në thënien e Allahut: "**Le të mos ju shtyjë urrejtja ndaj njerëzve që të bëheni të padrejtë. Bëhuni të drejtë, se kjo është më afër devotshmërisë.**" Por, shumë herë shfaqen sjellje të pahijshme kur ata refuzojnë njëri-tjetrin. Dhe fatkeqësisht, kjo gjë është shfaqur kohët e fundit në një mënyrë që ne do të dëshironim të mos ndodhte brenda xhematit Sunij, të cilin ne e quajmë xhemati Selefij."

Dhe më konkretisht, esh-Shejkh Rabij' *hafidhahullah* iu është drejtuar të dyja palëve të përfshira në fitnen midis Selefijinëve në Jemen:

"Unë ju këshilloj të gjithë juve që të keni frikë Allahun dhe të jeni të sinqertë ndaj Tij, dhe të bëni çmos që ta shuani këtë Fitne, së pari duke mos u futur në të; dhe së dyti, cilido që ka intelekt dhe arsye të më tregojë se është i logjikshëm duke e shuar këtë Fitne dhe duke heshtur, Allahu ju bekoftë. Këto kërkesa ua drejtojmë vëllezërve tanë në Jemen që në rradhë të parë të heshtin! Askush nuk duhet të flasë për vëllain e tij sepse ata nuk janë prej Ehlul-Bid'ah. **Pasha Allahun, sikur njëra nga dy palët të ishte bidatçi ne do ta kishim ngritur zërin tonë mbi atë dhe do ta kishim bërë të qartë bidatin e tij. Mirëpo midis tyre nuk ka bidatçij. Nuk ka thirrje për bidat dhe nuk ka asgjë midis tyre. Midis tyre ka çështje personale – dhe Allahu e di më së miri – të cilat i kanë vazhduar më tej disa intrigantë, pavarsisht numrit të vogël të tyre, Allahu ju bekoftë. Të gjithë ata janë Selefijinë, të gjithë janë njerëz me virtyte dhe të gjithë ata janë – inshaAllah – prej atyre që japin mundin e tyre në Rrugë të Allahut.** Allahu ju bekoftë."

E pikerisht keto jane fjalet qe gjithmone i kam degjuar nga Shejkh Rabij Ibn Hadi el-Medkhalij *hafidhahullah* per fitnen e meshejkhave ne Jemen. Ai terheqe verejtjen qe Selefite te mos fusin hundet tek kjo fitne, por te mbajne gjuhen dhe t'ua lene Ulemave kete mesele. Poashtu ai ka thene se nje nga shkaqet qe ka cuar ne ndezjen e flakeve te kesaj fitneje jane disa studenta te infiltruar nga Ebul-Hasen el-Ma'ribi midis rradheve te Selefijineve te cilet bartin fjale mes tyre.

Kështu që, nuk mendoj se kjo fitne ka ndonje dobi apo eshte ne interesin e Selefive në trojet Shqiptare apo edhe në vende të tjera. Dihet, zbulimi dhe perhapja e te tilla fjaleve qe kane shkembyer te dyja palet ndaj njeri-tjetrit eshte zanat i mumejineve dhe hadadive. Ketu nuk ka ndonje surprise.

Por, ti vëlla nuk me tregove asgje per kete fitne, as zanafillen e saj, as evolimin e saj dhe as shkaqet e saj! Ti nuk solle asnje argument apo fakt qe te vertetosh devijimin e njeres apo tjetres pale që unë të mbaj qëndrim ndaj tyre dhe t'i përhap fjalët e tyre, ndonese thua se per ty te dyja palet jane Selefijine te kulluar. Kjo eshte dyfytyresi vella i dashur. Nese per ty ata qenkan Selefij te kulluar, atehere perse e leshon gjuhen? Çfarë interesi ke ti në përhapjen e fitnes së tyre?

Keshtu qe, une po te korrigjoj per dy gjera tek kjo pike: e para, pastroje veten nga mediokriteti e mos hidh balte mbi dijetaret Selefijine duke publikuar per ta gjera qe nuk je i autorizuar t'i publikosh; e dyta, pastroje veten tende nga keto shprehje te shpikura

"Selefij i kulluar" apo sic thone disa te tjere"Selefij 100 %". Per mua shejkh Ubejdi ashtu sikurse Shejkh Jahja inshaAllah jane Selefijine. A jane te kulluar? Kete e di vec Allahu Azze ue Xhel. Nuk ka dyshim se sikur ndonjeri prej tyre te devijoje nga menhexhi Selefij, une apo dikush tjeter si une do te paralajmeroje fuqishem kunder tyre dhe do ta sqaroje devijimin e tyre ne perputhje me udhezimet e Ulemave Selefijine, ata te cilet i kemi ndjekur deri ne keto çaste. Mirepo vellai im, refuzimi nuk behet per hakmarrje apo per larje hesapesh midis taborreve ne kosove apo ne shqiperi. Sikurse ka thënë edhe hoxha Zejd Haziri: “Ehlus sunneti në rast të mosmarrveshjes thërrasin që gjykatës në mes tyre të jetë sunneti e jo logjika e njerëzve dhe mendimet e tyre, kurse shpikësit thërrasin që gjykatës të jenë idetë dhe mendimet e njerëzve.”[1]

Ti me thua: "porse ti duhet ta ndjekesh ate metod qe e ke filluar kunder shujukve selefij- athere ndjeke edhe kunder shejh Ubejdit hafidhehuallah pasi ne cdo rast i jep xherhit perparesi edhe pse ti pretendon se ke xherh mufesel."

E une te pergjigjem: Metoda qe kam ndjekur deri tani eshte pikerisht metoda qe ndjekin Ulemate e Xherhit dhe Ta'dilit. Qe ta vertetosh kete qe po them, hidhi nje sy kategorise se menhexhit tek selefi.org dhe do te gjesh nje mal me artikuj te Ulemave ku sqarohen direktivat Selefije ne lidhje me Xherhin, Ta'dilin dhe mesele te tjera te kesaj natyre. Ndersa tek rasti i Shejkh Ubejdit dhe Shejkh Jahjas, askush prej Ulemave nuk ka refuzuar ndonjerin prej tyre e ta nxjerri nga Selefizmi. Une mjaftohem me dijetaret lavdi Zotit, dhe kjo eshte Feja ime. Kurse ju nuk e keni problem ti ngrini apo ti ulni dijetaret sipas epsheve dhe inateve tuaja apo rekomandimeve të hoxhallarëve tuaj.

Me kete rast, une po te kujtoj ty vella i dashur ceshtjen e Shejkh Selimit. Te pyes: a e ke marre vesh cfare kane thene meshejkhat e Jordanit kunder Selim Hilalit? Te siguroj qe kane thene fjale shume here me te keqija sesa fjalet qe me solle nga Shejkh Jahja.

Mesh'hur Haseni (te cilin Shejkh Ahmed en-Nexhmi *rahimehullah* e ka shpallur bidatci)[2] e shëmbëllen Shejkh Selimin me nje qen qe leh! Poashtu, Ali Halebiu e akuzon Shejkh Selimin si Hajdut lekesh. Në të vërtetë, tek kjo pikë Shejkh Halebiu thotë të vërtetën.[3]

---

[1] http://www.rrugetepaqes.net/metodologji/shenjat.html

[2] Lexuesi mund të dëgjojë për më shumë informacion edhe fjalët e Shejkh Selimit, ish-kolegu i ngushtë i Mesh’hurit dikur. Por, sot Shejkh Selimi na informon se Mesh’hur Haseni nuk paska rreshtur së qënuri në Ikhuanije!!! http://www.4shared.com/file/WC_BD3w0/_____.html

[3] Ky është turpi i meshejkhave të Jordanit, turp të cilin ithtarët e tyre kudo në botë janë munduar ta mbajnë të fshehtë. E me të drejtë një prej meshejkhave të Medines na ka thënë se ata e përdorin emrin e Imam Albanit për të marrë lekë nga njerëzit! Krahasoje gjendjen e Shejkhul-Albanit *rahimehullah* i cili i shërbeu Islamit më shumë se 60 vjet dhe përhapi da’uetin Selefij në çdo cep të botës me mundin dhe sakrificën e tij, pa ngritur ndonjë fond bamirës, pa themeluar ndonjë shoqatë apo ndonjë organizatë me emrin e tij apo me emrin e ndonjë dijetari tjetër. Dhe ka thënë Shejkh Muhamed el-Anxheri *hafidhahullah*: “Nuk kishte shoqata bamirëse për të botuar librat e tij, as ndonjë komitet për të paguar shpenzimet e tij, as ndonjë organizatë për të sponsorizuar vizën e tij, as ndonjë parti për të promovuar përpjekjet e tij dhe as ndonjë media që të publikonte shkrimet dhe portretet e tij. Përkundrazi, qëndrueshmëria e tij në dije ishte shenja e tij, dhe ai mundi të dilte përballë kombeve dhe njerëzve me dijen dhe

Kjo është një foto e çeqeve disa milionëshe që ka vjedhur Shejkh Selimi nga qendra e tyre në Jordani. Leket vinin nga Turathi i Kuvajtit. Ata që e dinë vlerën e dinarit Kuvajtjan dhe gjendjen ekonomike të Jordanisë e kuptojnë shumë mirë çfarë shumash ka përvetësuar Shejkh Selimi:

وثيقة رقم (١)

رقم الحساب السري!!!

مركز الامام الالباني - عمان - الاردن

قائمة الحوالات المرسلة لصالح الاردن من عام ٢٠٠٤ حتى عام ٢٠٠٦

| بيان | المبلغ بالدينار الكويتي | رقم حساب الحوالة |
|---|---|---|
| مركز الامام الالباني - عمان - الاردن - عام ٢٠٠٤ | 6,150.000 | حساب رقم ١١٢٥٩ |
| مركز الامام الالباني - عمان - الاردن - عام ٢٠٠٥ | 24,690.380 | حساب رقم ٢٠١٣١ |
| مركز الامام الالباني - عمان - الاردن - عام ٢٠٠٥ | 6,895.000 | حساب رقم ٢٠١٣١ |
| الاجمالي | 37,735.380 | |

moh

kuptimin e tij, pa patur ndonjë organizatë apo lider, pa patur ndonjë përkrahje, përveç Suksesit nga Allahu." SubhanAllah, çfarë do të kishte thënë Shejkhul-Albani sikur të merrte vesh aferat dhe pazarllëqet që kanë bërë fill mbas vdekjes së tij "nxënësat më të mëdhenj" të tij me emrin e tij???

Kurse më poshtë është një nga telegramet që i ka dërguar Turathi drejtuesit të qendrës Imam Albani, Shejkh Selim Hilalit për kthimin e shumave të përvetësuara. Logoja e Turathit është e njohur në trojet tona.[4]

وثيقة رقم (٤)

بسم الله الرحمن الرحيم

جمعية إحياء التراث الإسلامي

التاريخ 4 من رمضان سنة 1427

الموافق 26 من 9 سنة 2006م    الرقم أ ت/٢٠٩٧/٢٠٠٦م

فضيلة الشيخ / سليم الهلالي    حفظه الله
رئيس مركز الإمام الألباني – الأردن

السلام عليكم ورحمة الله وبركاته ،،،

يطيب بنا أن نهديكم لطيب تحية ، سائلين الله عز وجل أن يوفقنا وإياكم لما يحبه ويرضاه .

هذا ... نرفق لكم ملفاً يحوي كشف الحوالات المالية وصورها المرسلة من جمعية إحياء التراث الإسلامي إلى مركز الألباني خلال الفترة من 1/3/ 2004م إلى 2006/8/15م .

راجين الإطلاع عليه ودراسته ومطابقته بحساباتكم المالية وتقديم تقرير مالي لجمعية إحياء التراث الإسلامي حول المبالغ المالية المحولة إليكم والتي بلغ اجماليها37.753/380 دينار كويتي ( سبع وثلاثون ألفا وسبعمائة وثلاث وخمسون ديناراً كويتياً وثلاثمائة وثمانون فلساً ) بما يعادل 90.953/910 دينار أردني ( تسعون ألفا وتسعمائة وثلاث وخمسون دينار أردني وتسعمائة وعشرة فلوس .

ونرجو منكم وبشكل عاجل تزويدنا بالآتي خلال فترة أسبوعين من وصول الملف حتى تستبين الأمور لدى الإدارة المالية في جمعية إحياء التراث الإسلامي :

- إشعار باستلام المبالغ المرسلة إليكم - كل حوالة على حدة – موقع من رئيس المركز ونائبه والإدارة المالية .
- تقرير مالي يوضح أوجه صرف المبالغ التي تم إرسالها خلال الفترة المذكورة في كشف المساعدات المالية المرسلة - موقع من رئيس المركز ونائبه والإدارة المالية .
- كشف يبين استلام الدعاة والموظفين لرواتبهم الشهرية - موقع من رئيس المركز ونائبه والإدارة المالية .

ونأمل منكم سرعة الرد علينا بهذا الشأن ، حيث أننا مؤتمنين على هذه الأموال ، وبانتظار التوضيح بشأنها وأوجه صرفها ...

وجزاكم الله خيراً ،،،

رئيس مجلس الإدارة
طارق سامي سلطان العيسى

- نسخة إلى نائب رئيس المركز .

[4] Ndoshta disa nga hoxhallarëve tuaj mund t'u tregojnë më shumë për përvojat e tyre me Turathin për vitet që i kanë shërbyer kësaj shoqate si nënpunësa. Natyrisht, ata kanë punuar me Turathin për të bërë Davet Selefij e jo për të bërë Davetin e Turathit!!!!!!!!!!!!!!!!

Kjo është lista e tokave të blera me lekët e përvetësuara nga Shejkh Selimi. Tokat janë regjistruar me emrin e Shejkh Selimit dhe emrin gruas së tij. E pikërisht këto toka janë frytet e dauetit të Shejkh Selimit, një nga nxënësat më të mëdhenj të Imam Albanit!

اسم المالك: سليم عيد محمد الهلالي

| موقع الأرض | المساحة | تاريخ التسجيل |
|---|---|---|
| المفرق | ١٢٣ (دونم) | ٢٠٠٥م |
| البادية الشمالية | ١٠٥ (دونم) | ٢٠٠٦م |
| المزار الجنوبي | ٢٠ (دونم) | ٢٠٠٧م |
| العقبة | ٤١ (دونم) | ٢٠٠٦م |
| شرق عمان | ٣١٠ (م٢) | ٢٠٠٧م |
| جنوب عمان | ٢١٣ (دونم) | ٢٠٠٦م |

اسم المالك: أسامة سليم عيد الهلالي

| موقع الأرض | المساحة | تاريخ التسجيل |
|---|---|---|
| ذيبان/ مادبا | ٩ (دونم) | ٢٠٠٧م |

اسم المالك: [redacted] (زوجة سليم الهلالي)

| موقع الأرض | المساحة | تاريخ التسجيل |
|---|---|---|
| سيحان الشرقية | ٤٨ (دونم) | ٢٠٠٨م |
| جرف الدراويش | ٨٩ (دونم) | ٢٠٠٨م |
| موقع أم مجحرة | ١٤٣ (دونم) | ٢٠٠٨م |

Megjithatë, pavarsisht vjedhjeve të Shejkh Selimit, nuk ka Selefij që i bën Tebdij' një Selefiu tjetër për vjedhje, apo për zina apo për konsumim të pijeve alkoolike apo për cfarëdolloj gjynahu. Shejkh Halebiu nuk nxorri nga menhexhi Magrauin pavarsisht devijimeve të tij të rënda në Akijde, por per çudi, Shejkh Selimin e kanë nxjerrë fishek!!! E nëse me thua se Shejkh Halebiu nuk e ka nxjerrë nga Menhexhi Shejkh Selimin, atëherë përse Halebiu nuk i zbaton rregullat e tij të reja edhe mbi Shejkh Selimin dhe ai me ithtarët e tij t'i mbajnë fort gjuhët e tyre ashtu sikurse veprojnë me hizbitë? Apo ato rregulla Halebiu i ka shpikur vetëm per Adnan Arurin, Maribiun, Huvejnin, Muhamed Hasanin, Turathin dhe krejt bandën e tyre lekiste-komplotiste, siç i quan Shejkh Rabija.

Poashtu, hidhi nje sy forumit kuluselefijin e do te shikosh aty cfare mallkimesh e çfarë sharjesh spektakolare bejne fanatiket e Halebiut kunder Selimit.[5]

[5] Thotë një prej ithtarëve të flakt të Hafidhit, Zahidit Ali Hasen për të përndjekurin Selim Hilali:

اللهم إن كنت تعلم أن الهلالي قد سرق واختلس وحلف الأيمان الغموس فعم بصره واقتله في أرضه!

Ky është një ndër mallkimet e njerëzve të rrugës së mesme, të përfaqësuar nga Imami i tyre Ali Hasen dhe aleatët e tij si Ma'ribi, Magraui. Huvejni, Muhamed Hassan etj. Për më shumë mallkime drejtohuni tek forumi i ithtarëve të Halebiut. Sa i përket përkthimit në shqip të fjalëve në arabisht, u lutem atyre që janë pranë atyre hoxhallarëve të cilën mbajnë mbi krye tezkijen e rëndë nga Shejkh Selimi që t'ua kërkojnë atyre përkthimin.

Por megjithate, askush ne trojet shqiptare - pervec nje pakice shume te vogel - nuk ka marre vesh ku perfundoi Shejkh Selimi! Përse nuk e kanë bërë publike devijimin e Shejkh Selimit ata të cilët kanë përkthyer artikujt dhe librat e Selimit, madje e kanë sjellë dy herë në Kosovë bashkë me Halebiun??? Ku shkoi drejtësia e atyre që deri dje e madhëronin Shejkh Selimin dhe mburreshin me tezkijet që kishin marrë prej tij? Ku shkoi dijetari qe i ka dhene tezkije Zejd Hazirit, Usame Shehajt apo muteasibineve te tjere te jordanise!!! Sa here ka thene Usame Shehaj ne fier qe Shejkh Selim Hilali i ka dhene atij tezkije!!! Çfare ironie kur shikon ne youtube ende videon ku permendet rekomandimi i Shejkh Selimit dhe Shejkhave te tjere te Jordanit per Zejd Hazirin dhe Lirim Sadikun, e cfare marrezie kur lexon ne ate video se titulli eshte "Dijetaret per Zejd Hazirin dhe Lirim Sadikun". Asnje emer dijetari nuk eshte permendur ne titullin e videos, dhe une besoj se titulli nuk eshte vendosur aksidentalisht. Me kete metode jane mashtruar ta padituri saqe kane menduar se Dijetaret kane dhene Tezkije per keta dy persona. Ndërkohë, po të hetohet sadopak gjendja e atyre "dijetarëve" që u kanë dhënë tezkije atyre pseudo-hoxhallarëve, të gjithë ata që kanë sinqeritet e pak logjikë do ta marrin vesh kush janë lavdëruesit e kush janë të lavdëruarit. Sikur te ishin te sinqerte ata qe e kane publikuar, do te specifikonin kush jane ata qe kane dhene kete Tezkije. Mirepo nga mashtruesit mos prit asgje perpos mjegullnajes dhe demagogjive.

Ti me akuzon kinse une po luftoj meshejkhat selefijinë! Nëse me togfjalëshin "meshejkhat selefijinë" ti ke për qëllim Ali Halebiun, Mesh'hur Hasenin dhe Selim Hilalin, unë e pranoj plotësisht vëlla. Madje po të siguroj ty dhe atyre që do ta lexojnë këtë mesazh se unë akoma nuk kam filluar nga sulmi kundër tyre! Ti dhe ata që ndjekin rrugën e tyre duhet të duroni. Me lejen e Allahut çdo gjë do ta lexoni falas dhe qetësisht tek Selefi.org.

Esh-Shejkh Rabij' hafidhahullah më ka thënë në xhaminë e tij që të përkthejmë e të përhapim refuzimet që janë shkruajtur kundër Halebiut. Madje, në një takim që patëm në shtëpinë e tij me praninë e Xhemal Jakupit, Shejkh Rabij' në fund të takimit na tha t'i braktisim ata që pasojnë Halebiun në trojet Shqiptare.

E si mund të mos bëhet e qartë o vëlla gjendja e Halebiut, kur zullumet e tij kundër Da'uetit Selefij kanë arritur të paimagjinueshmen.

1 – Shpikje të rregullave të pabaza në Menhexhin Selefij me të cilat e ka mbushur librin e tij "*Menhexhus-Selefus-Salih fij Terxhihil-Mesalih ue Tetuijhil-Mefasid uel-Kaba'ih*.[6]

[6] Tepër interesante kjo pike! Hoxha juaj Zejd Haziri ka thënë [rrugetepaqes.net/metodologji/shenjat.html]: "**10.** Ehlu sunneti nuk kanë formuar rregulla të autorizuara për përdorim, e as nuk i kanë paditë (akuzuar) nëpërmjet tyre polemizuesit e tyre, e as nuk i kanë gjykuar ata të cilet i kundërshtojnë (ato rregulla) duke ju thënë mëkatar apo pabesimtarë. Përkundrazi tek ata (ehlu sunneti) rregullat janë: Libri i Allahut (Kurani), Sunneti i të Dërguarit të Tij (Paqja dhe bekimet e Allahut qofshin mbi të!), dhe ajo në të cilën qenë sahabët" Mirëpo çuditërisht hoxha i nderum nuk i zbaton fjalët e tij në rastin e Shejhut të vet,

2 – Deformimi i Shkencës së Xherhit dhe Ta’dilit duke sjellë risi të cilat i përshtaten epsheve dhe interesave të tij.
3 – Injorim dhe shkelje flagrante të rregullave të Menhexhit Selefij në shumë prej qëndrimeve të tij.
4 – Cilësim i Sahabëve me termin “*Guthaa*”, ashtu sikurse aleati i tij i ngushtë Ebul-Hasen el-Ma’ribi, e mandej Ali Haseni pretendon më tej se vetë Pejgamberi (sal-lAllahu ‘alejhi ue sel-lem) i ka cilësuar Sahabët e tij me këtë term!!!
5 – Përbaltje e nderit të Dijetarëve Selefijinë.
6 – Sharje pambarim ndaj Selefijinëve, aq sa i quan ata “Miza”, “Gjakpirsa”, “Bisha të Egra”, “Hadadijinë” etj...[7]
7 – Mbrojtje melankolike të Bidatçijve dhe tezkijate të panumërta për ta, deri në atë pikë saqë ka thurur vargje poetike për ta!!!
8 – Mbrojtje të atyre që thërrasin për bashkimin e feve, për vëllazëri midis feve, për lirinë e shprehjes etj...
9 – Shpifje dhe genjeshtra, dredhira dhe mashtrime pa karar.
10 – Copëtim dhe shkëputje të fjalëve të Ulemave jashtë kontekstit të tyre.[8]
11 – Përpilimi i librave duke vjedhur djersën dhe mundin e dijetarëve të tjerë, siç ka vjedhur mjaft nga takhrixhatet e Imam Albanit dhe të dijetarëve të tjerë në fushën e Hadithit.[9] Ironikisht, kjo është e njëjta akuzë që Halebiu i bën Selim Hilalit për vjedhje nga librat e autorëve të tjerë!!![10]

---

ndonëse Dijetarët i kanë paraprirë atij në këtë fitne! Ndoshta Shejhu i hoxhë Zejdit doemos ka imunitet.

[7] Ka thënë hoxha Zejd Haziri: “**9.** Ehlu sunneti i miqësojnë dhe armiqësojnë të tjerët për Sunnetin e Pejgamberit të tyre (Paqja dhe bekimet e Allahut qofshin mbi të!), kurse bidatçinjët i miqësojnë dhe armiqësojnë të tjerët për fjalët e tyre të cilat i kanë shpikur.” [rrugetepaqes.net/metodologji/shenjat.html] Kurse vete pasuesit e Zejd Hazirit akoma nuk e kanë kuptuar përse na armiqësojnë dhe vjellin vrer kundër nesh natën e ditën!!!

[8] Lexo (në arabisht) çfarë ka bërë me fjalët e Imam Albanit rahimehullah:
http://www.albaidha.net/vb/showthread.php?t=24087
Me fjalët e Shejkhul-Islam Ibn Tejmijes:
http://www.albaidha.net/vb/showthread.php?t=24195
poashtu: http://www.albaidha.net/vb/showthread.php?t=24525
Me fjalët e Imam San’anit:
http://www.albaidha.net/vb/showthread.php?t=24043
Me fjalët e Shejkh ‘Abdur-Rrahman bin Nasir es-Se’adi:
http://www.albaidha.net/vb/showthread.php?t=24398

[9] Lexo (në arabisht):
- Vjedhjet e Ali Hasenit nga Imam Albani *rahimehullah*:
http://www.albaidha.net/vb/showthread.php?t=24057
- Vjedhjet e Ali Hasenit nga Abdul-Kadr dhe Shuajb Arnauti (*Mukhtesar Minhaxhul-Kasidin*):
http://www.albaidha.net/vb/showthread.php?t=24054
Vjedhjet e Ali Hasenit nga Hamza Malibari:
http://www.albaidha.net/vb/showthread.php?t=24063
Vjedhja e Ali Hasenit nga një libër i Abdur-Rrahman Abdul-Khalik:
http://www.albaidha.net/vb/showthread.php?t=24052

Dijetari nderuar Ahmed bin Umer Bazmul ka shkruajtur një refuzim të fuqishëm (më shume se 700 faqe) kundër librit të Ali Hasenit dhe mashtrimeve që përmban ai libër.

Ali Halebiu i ka bashkuar pasuesit e tij me hizbitë në cdo vend, duke filluar që nga Amerika e duke përfunduar në Indonezi. Tani kanë mbetur vetëm muteasibinët e tij në Kosovë e në Shqipëri. Ndonëse, personalisht nuk di që muteasibinët e Shqipërisë të jenë ndarë ndonjëherë nga Ahmet Kalaja, Ismail Bardhoshi dhe hizbitë e tjerë!!!

A nuk e kupton vëllai im se ka ardhur momenti i aq-pritur i bashkimit tuaj me Bekir Halimin, Ahmed Kalanë dhe krejt hizbitë e tjerë të cilët sipas standarteve më të reja të Halebiut janë vëllezërit tuaj Selefijinë. E nuk ka sesi të jetë ndryshe o vëlla. Edhe Hizbit në trojet Shqiptare duan pjesën e tyre të tortës nga fitoret e njëpasnjëshme që po korr Halebiu në luftën e tij kundër Selefijinëve!

Madje, për ta vërtetuar këtë mjafton të përmend fjalët e një prej hoxhallarëve tuaj nga kosova, i cili më ka thënë: "Ne kemi gabuar që i bojkotuam bidatçijtë!" E për të qenë akoma më i qartë vëllai im i dashur, hidhi një sy efendi ahmet kalasë çfarë ka postuar së fundi në llogarinë e tij në facebook:

---

El-Alameh Zejdul-Medkhalij *hafidhahullah* është pyetur: "Çfarë gjykimi ka mbi atë që merr studimet e të tjerëve duke i bërë disa ndryshime të vogla dhe pastaj e përhap me emrin e tij kinse ai është autori i atij studimi, dhe pastaj ai pretendon se kjo nuk është vjedhje akademike. Si ta refuzojmë këtë person?" Dhe ai u përgjigj: "E vërteta është se kjo gjë nuk lejohet. Dhe kjo është mashtrim/tradhëti. Nëse ai do të përhapë dituri apo shikon se tek ai studim ka dobi, atëherë le t'ia dërgojë autorit të saj dhe të kërkojë leje prej tij që ta përhapë me emrin e autorit e jo me emrin e tij. Kështu që kjo nuk lejohet." http://sites.google.com/site/tahmilatt/home/zaid-sarikat-ilmia.mp3
Imam el-Albani *rahimehullah* ka thënë në kriticimin e tij kundër disa prej Muhakikinëve (ata që merrem me verifikimin dhe nxjerrjen e haditheve): "Dhe disa prej tyre i nxjerrin hadithet nëpërmjet një rruge që i mashtron lexuesit duke i bërë të mendojnë se takhrixhin (nxjerrjen e hadithit) e ka bërë ai me lapsin e tij – ndërkohë që atë e ka bërë dikush tjetër – duke dashur me këtë gjë famë dhe që ta quajnë Muhadith! Dhe të tillë ka plotë dhe rrugët që përdorin ata sot janë të larmishme." [*Silsiletul-Ehadijthus-Sahijha* (d/4)] Por çfarë do të thoshte Imam Albani *rahimehullah* sikur të njoftohej për vjedhjet e nxënësit të tij më të ditur, Shejkhut, Alames, el-Muhadith, el-Hafidh, el-Muhakik, el-Imam, el-Bahr... (të gjitha këto janë ofiqet me të cilat e thërrasin muteasibat e tij!!!) 'Ali Ibn Hasen Ibn 'Ali Ibn 'Abdul-Hamid el-Halebi esh-Shami el-Etheri!!!

[10] Ndonëse Ali Haseni dhe Mesh'hur Haseni ishin në dijeni për vjedhjet që kishte bërë Selim Hilali nga librat e Ulemave, kjo gjë nuk u prishi shumë punë atyre. Mirëpo kur Selim Hilali u vodhi edhe disa nga milionat që Hizbitë e Turathit ua dërgonin qendrës së tyre, atëherë Ali Haseni me anëtarët e tjerë të qendrës e përjashtuan menjëherë Selimin! Siç duket vjedhja në dynja për ta ishte më e rëndë sesa vjedhja në Fenë e Allahut! Ndoshta vjedhjet e Selimit nga librat e Ulemave nuk ishin shumë domethënëse për Ali Hasenin pasi edhe vetë ky i fundit e kishte këtë zanat.

Ahmed Kalaja Deshmia e dhene nga shejh Ali el Halebi Allahu e ruajte per dy Hoxhallaret e njohur shejh Muhamed Hasan dhe Hadithologun EL Huwejnij

شهادة الشيخ علي الحلبي في الشيخين محمد حسان والحويني http://www.facebook.com/profile.php?id=1137520046
www.youtube.com
لا يعرف الفضل لأهل الفضل إلا ذوو الفضل، هذه شهادة فضيلة الشيخ علي الحلبي حفظه الله في الشيخين الفاضلين محمد حسان وابي اسحاق الحويني حفظهما الله، شهادة اهل السنة في اهل السنة، شهادة اخوية علمية من غير غلو ولا تفريط.

Sunday at 3:46pm · View

Mirsim Maliqi and 17 others like this.
Julian Gjoni
Esselamun alekum vlla
Sunday at 3:58pm

Alban Demiri
Ma`shaAllah
Sunday at 4:00pm

Arbër Krasniqi
All-llahu ju bashkoft o hoxhallare te dashtun :)
Sunday at 4:08pm

Arbër Krasniqi
Harrova me thone; ne Hak!
Sunday at 4:08pm

Alban Demiri
Hoxhe qka po thot shejkhu mbas fjales shejkhul ummah shejkul hadith fi hedhe zemen.
Sunday at 7:47pm

Ebu Jusuf
po thote cka na mbetet neve te themi mbas shejh Albanit (i cili a lavderoj shejh Ebu Ishakun ne vepren e tij silsiletil hadith esahiha)

ALLAHU I UDHEZOFTE ATA TA CILET AKOMA HEDHIN BALTE MBI AUTORITETIN E KETYRE ULEMAVE shejh Muhamed Hasan dhe Hadithologun EL Huwejnij
Sunday at 7:58pm

Alban Demiri
jo vlla une kete se ata jane pa diskutim shejkha te medhej.
Sunday at 8:01pm

Ernes Goga
mashalla allahu e rujt shejkun veq inshalla se qesin edhe ket tash prej menhexhit
Monday at 4:04am

Muadh Merxha
mashallah kete shejh e kan qit dinit nese nuk e ke dit shejh ernes
Monday at 8:50am

Ernes Goga
Subhanalla duhemi te bejm saber vlla i dashur muadh do te vin ditet do te dalin ne shesh krejt gjerat vetem u gezova kur degjova ket shejhk tu fol keshtu allahu e rujt.Allahu te shperbleft muadh per ket lajm selam vllezerve ne peje
Monday at 8:58am

Pra siç e shikon vëlla Ibn Arif, sinjalet e bashkimit të ithtarëve të Ali Hasenit në trojet Shqiptare me hizbit janë të pamohueshme. Madje dy deklaratat e nënshkruara midis tyre në kundrin e bashkepunimit mbi menhexhin e Hasen el-Benes janë dëshmi akoma më e forte për këtë prag-bashkimi! Çuditërisht, kur dikush kishte postuar në forumin albsallata.net[11] njërën prej deklaratave që u nënshkrua nga hizbitë e kryesuar nga ahmet kalaja së bashku me anëtarët e tjerë të qendrës "udhaebesimtarëve", në të cilën nënshkruesit shprehnin qartazi se ishin të pastër e të pafajshëm nga ideologjia e sotme terroriste që bëhet në emër të xhihadit,[12] drejtuesit e forumit albsallata nga drejtësia dhe paanshmëria e tyre e fshinë atë menjëherë! A thua vallë kanë patur frikë mos dilnin në shesh pazarllëqet e tyre?

[11] Për mungesë kohe po e lë për më vonë sqarimin e gjendjes së forumit albsallata.net dhe drejtuesve të saj.

[12] Kjo deklaratë është nënshkruar nga një numër total prej 42 vetash. Anëtarët e qendrës "udha e besimtarëve" dëshpërimisht tentuan ta legjitimonin këtë lëvizje të tyre duke kërkuar fetva nga Shejkh Ibrahim Ruhajli, mirëpo u doli huq. Si gjithmonë, mbeten ata të Jordanisë për t'u dhënë dritën jeshile për bashkimin me hizbitë. Sa për nostalgji, po të kujtoj fjalët që më ka shkruajtur dikur hoxha i nderuar i forumit albsallata, efendi Shuajb Rexha: "Te mencurit i mjafton nje shenje per te kuptuar.Ismaili dihet dhe njuihet si 'xhihadist" term qe per fat te keq e kane perdhosur dhe shformuar ne mjet per shfrytezimin e ndjenjave te muslimaneve per te realizuar qellimet e tyre te uleta hizbije.Nese takohemi do te tregoj shembuj nga hizbizmi dhe perkrahja e Smajlit te tekfirsave (si dhe krahu i tyij djathte:AbduRrahimi). Hizbite njihen per njerezs te poshter dhe mashtruesa,njerez dunjaje qe te shesin sot e te perdorin neser ,kushdo qe i ka jetuar keta lloj tipash i njeh hilwet dhe realitetin e tyre." Vella Shuajbit i ngjisin shume nga cilesite me te cilat i pershkruan hizbite me larte. Miku dhe shoku i tij i ngushtë Xhemal Jakupi gabimisht ia nxorri në shesh surratin hoxhë Shuajbit, autorit të famshëm të fabrikimeve dhe tellallëqeve kundër Selefive Shqiptarë. Gjithësesi, të nënshkruash një deklaratë në të cilën hizbitë e shqipërisë si Ahmed Kalaja, Ismail Bardhoshi etj, deklarojnë se janë të pastër nga rrymat xhihadiste të kësaj kohe, është njësoj sikur anëtarët e qendrës Imam Albani në Kosovë të nënshkruajnë një peticion në të cilën thuhet se Shejkh Selim Hilali që ka qenë në tribunën e tyre dy vjet rresht është i pastër e i ndershëm dhe nuk ka vjedhur as edhe një qindarkë nga arka e Qendrës në Jordani!!!

Për sa i përket fjalëve të tua:

“Paramendo sikur ta kishim nje vella i cili studion ne Jemen ne Demmaxh dhe ta kishte hapur nje webfaqe dhe duke postuar fjale te shjeh jahjas kunder shjeh Ubejdit sipas tyre edhe ti je hizbi pasi e mbroni shjeh Ubejdin-dhe sipas vellzerve te Jemenit, shejh Ubejdi mbron nje hizbi te jemenit dhe eshte takuar me te.”

Në fakt, edhe sikur të kishtë 100 nxënësa të tillë që studjojnë në Demaxh, dhe sikur të 100 ata nxënësa të kishin ixhma mes veti se unë jam hizbi, kjo ixhma e tyre nuk është asgjë në krahasim me fjalët që kanë thënë kundër meje ithtarët e Zejd Hazirit, Tan Kristos dhe Shuajb Rrexhës. Ja disa prej tyre: Hizbi, Hadadi, Medkhali, Tekfiri (madje disa thonë se jam më i keq se Tekfirsat), Khauarixh, Tradhëtar, Muhamed Shakra, i Sëmurë, i Çmendur, Ekstremist, Tellall, Fabrikant.... disa prej tyre shkuan akoma më larg e më akuzuan mua e vëllezërit e tjerë Selefijinë kinse ne themi La ilahe il-lAllah Shejkh Rabija Rasul-lullah, dhe se ne e kemi bërë Shejkh Muhamed bin Hadin Kur’an dhe Sunet!!!

وَالَّذِينَ يُؤْذُونَ الْمُؤْمِنِينَ وَالْمُؤْمِنَاتِ بِغَيْرِ مَا اكْتَسَبُوا فَقَدِ احْتَمَلُوا بُهْتَانًا وَإِثْمًا مُبِينًا

“**Ata që i lëndojnë besimtarët dhe besimtaret duke i akuzuar për diçka që nuk e kanë bërë, në të vërtetë ata i kanë ngarkuar vetes fajin për shpifje dhe një gjynah të qartë.**”[13]

Dhe së fundi, meqë e ke mbyllur fletë-rrufenë tënde me fjalët:

“Une ju them kete metod qe ju e keni zgjedhur eshte metod e deshtuar-keni per ta pare shume shpejt me lejene Allahut azze ue xhele.”

Unë po të përgjigjem:

Metoda ime lavdi Allahut ‘*Azze ue Xhel* është metoda e Ulemave të Sunetit. E nëse je i mençur dhe nuk je i verbër, atëherë do ta kuptosh se da’ueti ynë është në lulëzim dhe ne kemi përkrahjen e dijetarëve. Da’ueti ynë bazohet fuqishëm në *temjiz*, në dallim të qartë nga bidatçijtë dhe hizbijinët, ndryshe nga metodat tuaja vëllai im: gënjeshtra, shpifje, mashtrime, pazarllëqe, ekstremizëm në pasimin e një Dijetarëve të Mëdhenj që janë në Jordani, madhërimi i hoxhallarëve tuaj, ngritja e njerëzve mbi vlerat e tyre reale, sharje dhe ç’nderim të Selefive... të gjitha këto fatkeqësi tuajat veç do t’ua shtojnë fatkeqësitë.

Ti rri në pritje dhe shiko. Edhe unë poashtu.

[13] El-Ahzab, 58.

# Postimi i bërë në forumin albsallata.net:

**EDIT:**
Vella i dashur une nuk e di ku deshiron te arrish me keto ceshtje, ne e dijme kush eshte Abdurrahmen Abdulhalik ne e dijne kush eshte Seferi, kush eshte Selmani, kush eshte el-Huvejni dhe bidatcijet e tjere dhe mos i pergjitheso gjerat me fjalet e selefeve dhe tia mveshesh dijetareve selefi duke i akuzuar se ata jane mubtedi.

Pse nxitni debate te kota, askush nuk i mbron keta njerez ne forumin tone te vetmin selefi, pse keni deshire vetem te fusni fitne.

Po ti merrnim gjerat ashtu siq i mer ti ateher vjen nje selefi dhe ma akuzon shejh Ubejdin, ndersa ky selefiu tjeter ma akuzon shejh Jahjan, tjetri vjen dhe me thote ja se shejh Abbadi u ka dhen tezkije disa persoanve qe konsiderohen bidatci tek disa dijetare-dhe me kete duhet te ulet vlera e shjeh Abbadit, pastaj tjetri vjen dhe thote shejh Feuzani e mbrojti shejh Xhibrinin me kete rast edhe shjeh Feuzani eshte bidatci pasi shejh Nexhmi ka thene tri here se shejh Xhibrini eshte Ihvani, Ihvani, ihvani.

Ki kujdes o vella i dashur, pederisa asnje nga dijetaret nuk thane qe shujukt Jordanez jane bidatci ateher si e merr guximin dhe flet kunder dijetareve.Allahul Mustean

Askush nuk e merr gabimin e dijetareve, p.sh une personalisht nuk e konsideroj Muhamemd Hasanin Selefij, une nuk e konsideroj Ebul hasenin Selefij, une nuk e konsideroj Adna arurin selefij, e bidatacinjet e tjere, mirepo kjo nuk eshte e drejte te akuzohet se eshte bidatci nje dijetre i cili i mbron disa nga keta njerzit se po te shkohet keshtu me kete zingjir atehre asnje nga dijetaret nuk do te ishte ne mehxhin selefi, duke u nisur nga shejh Abbadi shejh Feuzani e dijetre te tjere.

Sejh Muhamemd Ibn Hadi e ka mendimin se Bekr Ebu Zejdi eshte mubtedi ndersa shejh Rebija kur degjoi kete thenie te shjeh Muhamemd ibn Hadit urdheroji qe te mbyllet kaseta-tani a te ngritemi ta akuzojm shejh Rebijun me bidat.

Uallahi kjo eshte fitne dhe me te vertete i ka kaluar caqet tej mase, andaj keni kujdes.

Asnjeri nga moderatoret nuk ka lejuar ndonje fetva te bidatcive te postohet ketu. Pse nxitni percarje pa pasur nevoj.

**STAFI:**
**Albselefet**

# Kundërpërgjigje:

Te ky postim gjenden pothuajse të njëjtat retorika ashtu si në mesazhin e parë. Edhe në këtë rast autori i këtyre fjalëve mbetet anonim. Duket sikur krejt drejtuesit e forumit albsallata kanë rënë në Ixhma për replikën e bërë dhe prandaj janë mjaftuar duke shkruajtur në fund **STAFI: Albselefet** pa qenë e nevojshme të shkruajë secili prej tyre emrin e vërtetë.[14]

Gjithsesi...

Për sa i përket transmetimit të përmendur rreth Shejkh Muhamed bin Hadit dhe Shejkh Rabisë, autori i atij shkrimi duhet të sigurohet për vërtetësinë e kësaj historie dhe pastaj të pyesë çfarë gjykimi ka dhënë Shejkh Rabija për Bekr Ebu Zejdin, përpara se të spekulojë sipas epsheve të atyre që i kanë përhapur.

Së dyti, sa i përket retorikës: nëse shpallet bidatçi Ali Halebiu për shkak se u jep tezkije bidatçijve, atëherë edhe Shejkh Abbadi dhe Shejkh Feuzani duhet të shpallen bidatçinj për shkak se kanë lavdëruar disa bidatçij. Kjo është e njëjta retorikë që ka përdorur miku i dashur i Shejkh Halebiut, Adnan Aruri, i cili ka thënë:

"Pse nuk kritikohet Imam Ahmedi për tekfirin që ai bën mbi lënësin e namazit kurse Sejjid Kutbi kritikohet vetëm për shkak të disa shprehjeve që kanë dalë nga ai (d.m.th. për shkak të tekfirit që bën ai mbi të gjitha shoqëritë Muslimane)."

Përdorimi i këtyre retorika është një metodë shumë efektive që i paralizon mendjet e të paditurve dhe i mbush ata me shubuhate. Aq sa shumë prej vëllezërve Selefijinë me të vërtetë kanë filluar të mendojnë se Shejkh Rabij dhe dijetarët e tjerë Selefijinë po flasin

[14] Ndonëse Ulematë kanë thënë se është e ndaluar fshehja e identitetit kur poston nëpër forume rreth tematikave Islame, e ndonëse shejhu i tyre i zemrës, Deti me Dije Ali el-Halebi, e ka denoncuar këtë fenomen të tillë, drejtuesit e forumit albsallata prapëseprapë nuk kanë hequr dorë nga kjo metodë. Ndërsa nga ana tjetër Selefitë Shqiptarë ata i quajnë Hadadije!!! E me të drejtë Shejkh Rabij' el-Medkhalij hafidhahullah ka thënë duke sqaruar dallimin midis Selefive dhe Hadadive: "Sot është një grup individësh në Internet që janë në këtë rrugë dhe kanë këtë sjellje. Ky grup i cilësojnë njerëzit e Sunetit si Hadadije, kur në të vërtetë cilësitë e Hadadijeve duken qartazi tek ata që i lëshojnë këto akuza!!! Ekstremizmi, gënjeshtra, refuzimi i të vërtetës... kjo është pikërisht rruga e Hadadijeve!!!"
Ai ka thënë gjithashtu në refuzimin e rrymës së re të Hadadijeve: "Tek Hadadijet e parë është vërejtur një praktikë që kur dikush hynte në rradhët e tyre, ata i vendosnin titullin "el-Etheri" dhe ai e përdorte këtë në shkrimet e tij duke shkruajtur "Filan el-Etheri". Pokështu, kjo praktikë zbatohet edhe sot nga Hadadijet e rinj, të cilët e kanë quajtur forumin e tyre "el-Etheri" dhe i quajnë vetet e tyre "Etheristët" ose "Ehli-Suneti"... Dhe nga rregullat e Hadadijeve të rinj që i kanë patur edhe Hadadijet e vjetër, është përdorimi i vazhdueshëm i artit të mashtrimit... Hadadijet e vjetër ishin të qartë dhe të hapur në deklaratat e tyre, ndryshe nga këta Hadadijet e rinj. Dhe me të vërtetë, ata e përdorin këtë rregull të cilin e kanë marrë nga Rafidat. Ata punojnë në sekret për të luftuar kundër Njerëzve të Sunetit dhe Hakut, duke u fshehur mbas pseudonimeve apo emrave të rremë e të panjohur..."

kundër Ali Halebiut për ta rrëzuar atë ngaqë kanë hased dhe inati për të dhe duan të marrin famë në kurriz të Ali Hasenit!!![15]

Askush nga dijetarët nuk ka deklaruar që Ali Haseni është Bidatçi, por ata kanë deklaruar se ky njeri ka devijuar nga menhexhi i Imam Albanit *rahimehullah* dhe ka gabime serioze prandaj Selefitë duhet të ruhen nga ai.

Sikur ta vinim Ali Halebiun përballë Shejkh Abbadit dhe Shejkh Feuzanit ashtu siç ka bërë autori i atij shkrimi, atëherë këtu patjetër duhet bërë një qartësim.

Së pari, Shejkh Abbadi dhe Shejkh Feuzani janë dy shtylla të fuqishme të Da'uetit Selefij, janë dy male me dije, janë dy njerëz që i kanë shërbyer Fesë Islame me dinjitet dhe seriozitet, janë të papërlyer me afera lekësh, me pazarllëqe në kurriz të Da'uetit, me intriga, me mashtrime, me lojra fjalësh, me shpikje të rregullave a parimeve të pabaza, me vjedhje të mundit të dijetarëve të tjerë që të mbushin librat e tyre, me copëtimin e fjalëve të dijetarëve që t'i përshtasin ato me tekat dhe epshet e tyre, me aleanca të fshehta e të hapura me njerëzit e bidatit... ndryshe nga Ali Halebiu, i cili e ka turpëruar veten me të gjitha këto që përmenda më lartë. InshaAllah, çdo çështje e tij do të sqarohet dhe nuk do të lihet asnjë paqartësi nga Dijetarët Selefijinë të cilët për shumë vjet me rradhë janë lodhur së këshilluari e korrigjuari Ali Hasenin.[16]

As Shejkh Abbadi[17] e as Shejkh Feuzani[18] nuk i lavdërojnë ata që thërrasin për bashkimin e feve, për vëllazëri ndërmjet njerëzve pa dallim përkatësie fetare, për liri fetare, për civilizim dhe progress shoqëror, për demokraci, për implementimin e ligjeve shtetërore...

---

[15] Ky është edhe mendimi i hoxhës së nderum Zejd Haziri, Allahu i dhëntë jetë e istikame në Hak. Thotë hoxha i nderum për Shejkh Ahmed Bazmulin që ka bërë refuzimin kundër librit të Ali Hasenit:
zejdi@hotmail.com says: kurse personi qe e ka shkrue nje liber si kritike kunder shejh Alise dhe e ka quajtur ne fund miskin, ai eshte nje femije qe kqyr me u be me fame ne kurriz te shejh Alise asgje tjeter
erginshala@hotmail.com says: bazmuli apo
zejdi@hotmail.com says: dy bazmula jan
erginshala@hotmail.com says: po po
zejdi@hotmail.com says: ky ehste nje ma i ri
erginshala@hotmail.com says: jo ai dijetari
zejdi@hotmail.com says: sit te thash nje femije

Kurse fjalët e hoxhës së nderum për Shejkh Rabinë dhe Shejkh Ahmed en-Nexhmin janë akoma më të bukura. MashaAllah, hoxha ia tregon vendin të gjithëve! Hoxha i nderum veç sikur të fliste hapur do të kishte qenë më e nderëshme për të sepse nëse flet fshehurazi e mbrapa shpine, kështu fjalët e tij nuk arrijnë tek të gjithë Selefijinët.
[16] Esh-Shejkh Rabij' *hafidhahullah* ka thënë se e ka këshilluar Ali Hasenin vazhdimisht për 10 vjet me rradhë!!!
[17] Qëndrimi i Shejkh Abbadit (arabisht):
http://www.sahab.net/forums/showthread.php?t=378753
[18] Qëndrimi i Shejkh Feuzanit (arabisht):
http://www.sahab.net/forums/showthread.php?p=766900
http://www.sahab.net/forums/showthread.php?t=378774

ashtu sikurse Shejkh Ali Haseni lavdëron "Deklaratën e Ammanit" në të cilën gjenden të gjitha këto fatkeqësi.[19]

Së dyti, nëse Shejkh Abbadi e Shejkh Feuzani lavdërojnë dikë që është i akuzuar për hizbi, ata e lavdërojnë me *husnu dhan* (me mendim të mirë për personin sipas pamjes së jashtme që shohin tek ai). Por ama, këta dy Shejkha nuk thurin vargje poetike për ata, as për Ebul-Hasenin, as për Xhibrinin e as për dikënd tjetër. As nuk shpikin rregulla e parime të kota për t'i mbrojtur ata. Dhe për më tepër ata nuk i shajnë Selefijinët e t'i quajnë me epitete si miza, bisha, gjakpirsa etj...

Së treti, Shejkh Abbadi ka 25 vjet që ka shpjeguar Kutubus-Sitteh dhe Allahu i ka dhënë sukses që ta përmbushë qëllimin e tij. Mirëpo Shejkh Abbadi - siç e di çdo Selefij – nuk ka patur nge të merret me njerëz si Ebul-Haseni apo Magraui apo Falihul-Harbi...

Poashtu Shejkh Feuzani ka tërë jetën që ka shpjeguar librat e Shejkhul-Islam Ibn Tejmijes dhe Shejkhul-Islam Muhamed Ibn Abdul-Uehabit dhe nuk ka patur nge të merret me Turathin, me Ebul-Hasenin, me Magrauin dhe me krejt bandën e Ali Hasenit.[20]

Së katërti, sa herë që këtyre dy Dijetarëve të nderuar iu është bërë e qartë gjendja e personave të rrefuzuar nga dijetarët e tjerë, ata nuk kanë ngurruar që t'i refuzojnë dhe të paralajmërojnë kundër tyre. Dhe për më tepër, nuk ka ndodhur ndonjëherë që Shejkh Abbadi apo Shejkh Feuzani krejt papritur të thonë se të refuzuarit krejt papritur janë bërë Selefijinë!!!

Kjo gjë ka ndodhur vetëm tek Ali Halebiu! Dëgjojini fjalët që thoshte dikur Ali Haseni për Ebu Is'hak el-Huvejnin:
http://www.4shared.com/audio/IvLyGlJZ/Shejk_7alabi_vbr.html

Kurse sot, befas sot e madhëron dhe e deklaron Selefij!!!
http://www.youtube.com/watch?v=reQ_JQvNtpE&feature=player_embedded

Poashtu, e njëjta gjë edhe me Adnan Arurin! Këto janë fjalët që përcjell vetë Ali Haseni nga Shejkhul-Albani rahimehullah:
http://www.youtube.com/user/AlbanMalaj#p/u/8/ukTH5mqFbfo

Kurse sot, befas ai na thotë se Adnan Aruri na qenka Selefij dhe është penduar!!!
http://www.4shared.com/audio/0b6wMMaL/_____.html

[19] Lexoni (arabisht): **Ali el-Halebi dhe qëndrimi i tij ndaj thirrësave për liri dhe vëllazëri ndërmjet feve**: http://www.albaidha.net/vb/showthread.php?t=23330
Kurse këtu lexoni qëndrimin që ka patur më përpara Ali el-Halebi ndaj thirrësave për bashkimin e feve, humanizëm etj, të cilët ai i cilëson me devijim dhe kufër!!!:
http://www.albaidha.net/vb/showthread.php?t=23731
Kurse këtu lexoni fetvanë e Shejkhul-Islam Ibn Tejmijeh rahimehullah ku ai bën tekfir mbi ata që bëjnë thirrje të tilla:
http://www.sahab.net/forums/showthread.php?t=378688

[20] Kështu është shprehur Shejkh Rabij' el-Medkhalij *hafidhahullah*: "*Magraui, Ebul-Hasen, Muhamed Hasen, Mesh'hur Hasen, Ali Hasen... kul-luhum nefsu isaabeh!*"

Dhe kjo është gjendja e mjeruar e Ali Hasenit. Allahu e përmirësoftë dhe e ktheftë në Hak![21]

Esh-Shejkh Mukbil Ibn Hadi *rahimehullah* ka thënë për Muhamed Sururin i cili mbas refuzimeve të njëpasnjëshme kundër Hasan Turabit, krejt papritur fillon ta mbrojë atë e thotë se Turabi është penduar nga ato që ka thënë:

"Çfarë problemi ke o Muhamed Surur, në librat e tu ke përmendur se ai (Turabi) është tallur me Sunetin. Por më mbas ai ndryshoi!!! MashaAllah. Shikoni se si Hizbija tallet me njerëzit e saj. Hizbija tallet me njerëzit e saj. A ndryshoi Turabi apo je ti ai që ke ndryshuar? Ti je ai që ke ndryshuar mor Miskin! Ti je ai që ke ndryshuar. Kurse Turabi, në të vërtetë ai mbetet Turabi."[22]

Atëherë çfarë do të kishte thënë Shejkh Mukbili rahimehullah sikur të dëgjonte Shejkh Ali Hasenin duke mbrojtur Arurin, Muhamed Hasanin, Zugbin, Huvejnin....
Ndoshta edhe vetë fanatikët e Ali Hasenit duhet të pyesin vetet e tyre. Çfarë ka ndodhur? A ndryshuan hizbitë apo ndryshoi Ali Haseni?

Një prej anëtarëve të forumit albsallata.net, duke u përpjekur të ruajë lavdinë e shejhut që e mban fort në zemër, poston disa fjalë të Shejkh Uthejminit *rahimehullah* të marra nga forumi *kuluselefijin* [më saktë forumi *kulu khalefijin*, siç e quan Shejkh Rabij'] ku thuhet se ai e ka quajtur Ali Hasenin "Det". Më poshtë postuesi komenton:

Shenim: po ti kthehemi librave te Xherh dhe ta'dilit do te shohim se nga fjalet me treguese per levdata dhe nevil te lart dije eshte DETI .

Pa marrë parasysh autenticitetin e këtyre fjalëve të përcjella në emër të Shejkh Uthejminit *rahimehullah*, u them drejtuesve të albsallatës se këto fjalë ashtu si edhe fjalët e tjera që janë thënë në favor të Halebiut nuk i bëjnë aspak dobi atij dhe nuk e nxjerrin nga devijimi i tij. Nëse me të vërtetë Halebiu ka qenë dikur Det, sot ai është shndërruar në një "Det i Vdekur", i mbushur me bidate, me devijime, me lajthitje e mashtrime. Sikur të ishit të sinqertë në respektimin e Xherhit dhe Ta'dilit, do të shihnit se shejhu juaj ju ka lënë shëndenë dhe është përqafuar me Bidatçijtë më të egër ndaj Dauetit Selefij dhe Dijetarëve të këtij Daueti! Nëse jeni të sinqertë në respektimin e Xherhit dhe Ta'dilit do të shihni se Halebiu e ka masakruar shkencën e Xherhit dhe Ta'dilit me bidate që nuk i kanë njohur ndonjëherë Ulematë e kësaj shkence! Nëse jeni të sinqertë në respektimin e Xherhit dhe Ta'dilit do t'u ktheheshit Dijetarëve përkatës të kësaj shkence në këtë kohë, për të cilët na kanë porositur Ulematë e mëdhenj si Shejkhul-Albani, Shejkh Uthejmini, Shejkh Mukbili apo Shejkh en-Nexhmi! Mirëpo sinqeriteti juaj është parë qysh herët. E nuk mbetet gjë tjetër për Selefitë Shqiptarë përveç kundërpërgjigja ndaj devijimit dhe mashtrimeve tuaja.

[21] Hudhejfeh Ibnul-Jeman (*radij-Allahu 'anhu*) ka thënë: "Atëherë dije se devijimi i vërtetë është që ti të miratosh atë që refuzoje më përpara dhe të refuzosh atë që miratoje më përpara. Dhe ruhu nga ndryshimi i vazhdueshëm i qëndrimeve ngase Feja e Allahut është një."
[22] Radd alel-Methali 'ala Hasan et-Turabi (kasetë e Shejkh Mukbilit rahimehullah).

Midis jush dhe nesh është një fjalë e madhe e hoxhës suaj të nderum, Zejd Haziri, i cili ka thënë:

"Ehlu Sunneti ndihmojnë Hadithin e vërtetë dhe gjurmët Selefite, kurse bidatçinjët i mbrojnë fjalët dhe drejtimet e veta."

Poashtu, një hoxhë tjetër i juaji dikur i ka bërë një shërbim shumë të vyer Dauetit Selefij me një përkthim të tijin. Secila pikë është më e fortë se të tjerat! Një shuplakë e vërtetë për fanatikët e Halebiut! Unë po ua përcjell të plotë me shpresën se do të reflektoni:

**Ulja e personalitetit gjë e vështirë**

Disa njerëz e justifikojnë qëndrimin e tyre ndaj risive (bidateve) dhe ithtarëve të saj nëse bidati shfaqet nga disa njerëz të caktuar, të cilët janë prestigjioz dhe të njohur, dhe bëhen pengesë për poshtërimin e bidatit. Qëndrimi i tyre se ulja e personalitetit është vështirë të bëhet, është i pavlerë nga disa këndvështrime:

**1. Njerëzit njihen me të vërtetën, e jo e vërteta me njerëz. Njihe të vërtetën dhe do t'i njohësh ithtarët e saj. Nëse personi kundërshton të vërtetën dhe i pëlqejnë ithtarët e bidateve dhe epsheve, dhe thotë shprejhe sipas mendjes së tij, atëherë e vërteta nuk është me të dhe obligohemi që të ruhemi nga kotësitë (gabimet) e tija.**

**2. Këshilla dhe urdhërimi në të mirë është obligim kifaje (grupor), që parandalon shtimin e bidatit të personit, paralajmëron kundër tij dhe është këshillë për muslimanët që mos të dështojnë në ato vende ku kanë dështuar ata (bidatçinjtë).**

**3. E vërteta është e lartësuar mbi të gjitha, dhe prej shprehjeve që aludojnë në këtë: "Filani është i dashur në zemrën time, por haku (e vërteta) është më e dashur në zemrën time se ai!" Mirëpo, ti kur e njeh një person dhe hesht ndaj bidadit të tij, vetëm se e ke bërë bidatin primar para të së vërtetës dhe e ke ngritur atë, e çfarë ka pas hakut pos humnerës të së kotës! E ti e bëre atë person, që e cilësove me personalitet të lartë, primar para të së vërtetës dhe u zhyte në humnerë.**

**4. Dhe kjo është në kundërshtim me metodën e selefus-salih, të cilët kanë folur kundër njerëzve me cilësi të ngjashme si këta të kohës sonë, që kanë qenë prej dijetarëve më të mëdhenj. Megjithkëtë, kur në mesin e tyre është shfaqur ndonjë gjë që e kundërshton atë (metodën e selefu-salih), ata i kanë urrejtur ata dhe bidatet në të cilat kanë rënë. Kujdes!**

**5. Praktikimi i këtyre shprehjeve thjesht kundërshton metodën të cilën e kishin selefët në përfitimin e diturisë: "Me të vërtetë kjo dituri është fe, andaj shiko prej kujt po e merr fenë tënde" (Ibn Sirin). Çka mendoni për një njeri nga i cili mirret hadithi, tefsiri, akideja dhe fikhu, a duhet heshtur ndaj bidateve që gjinden tek ai duke thënë se fjala kundër personalitetit të tij është gjë e vështirë?! Të flasim për të dhe bidatin e tij apo ta lëmë derisa të përhapet (bidati i tij)?! Kundër tij duhet paralajmëruar dhe këshilluar në mënyrë që njerëzit mos të bien në bidatin e tij! S'ka dyshim se qartësimi është obligim, dhe heshtja jote ndaj gjendjes së tyre është tradhti ndaj muslimanëve, dhe ndoshta me heshtjen tënde do të jesh shkak që të shpërndahet bidati mes njerëzve!**

**6. Kjo shprehje është realizim i metodës krahasuese, kurse kjo metodë është e kotë. Kjo e humb dhe e zhduk fenë, dhe vërteta e qartë dhe e këndshme nuk rikthehet më. Kjo është fundosje e së vërtetës dhe humbje e pasuesve të saj, përveç atë që dëshiron All-llahu.**

**7. Kjo shprehje përfshin partishmëri (hizbije) dhe miqësi e armiqësi për atë që është cilësuar si**

**simbol, është bërë origjinë e miqësisë dhe armiqësisë, kompenzim për të vërtetën dhe kjo është nga cilësitë e thirrësve në rrugë të shejtanit të mallkuar, ata që thërrasin ithtarët e tyre për në Zjarr.**

**8. Kjo shprehje është largim nga metoda e Selefit dhe ne nuk kemi dëgjuar që janë përdorur shprehje të tilla prej ndonjërit nga dijetarët e Selefit.**
Çdo e mirë gjindet në ndjekjen e Selefit dhe çdo e keqe rrjedh nga Halefi

**9. Çfarë do të thotë simbol për ty? Si është bërë ky njeri simbol tek ti? Pastaj kush është ai që e bëri të jetë simbol për ty ose për atë? O vëlla, All-llahu e mëshiroftë njeriun, i cili u njoftua me të vërtetën! Në një hadith të vërtetë nga Ijad ibn Himar, vëllai i bin Mexhashi'it ka thënë: "Është ngritur një ditë i dërguari i All-llahut, paqa dhe mëshira e Tij qofshin mbi të, që të ligjërojë dhe tha: “All-llahu më urdhëroi, All-llahu me frymëzoi që të jem modest, deri aty sa mos të bëhem mendjemadh para familjes". Ulja e njeriut apo ngritja e tij është çështje në duart e All-llahut, Ai vepron si të dojë, e nuk është sipas dëshirës tënde. Kryeje ti obligimin tënd që ke, qartësoje të vërtetën dhe qortoje të urrejturën dhe paralajmëroji e këshilloji njerëzit kundër bidateve të tija. Nëse e pranon dhe bëhet modest ndaj të vërtetës, pendohet dhe largohet, All-llahu i lartësuar do ta ngrisë atë, ngase kush është modest ndaj All-llahut, All-llahu e ngritë atë, e nëse refuzon dhe kundërshton, atëherë ky njeri është prej ithtarëve të bidatit; e si dëshproheni për të apo për uljen e personalitetit të tij, Subhanallah!!!**
Përktheu: Unejs Shuajb Murati[23]

Gjithashtu, Esh-Shejkh Mukbil *rahimehullah* ka thënë:

“Sa ka prej atyre që janë parë nga njerëzit si muxhedidë të Islamit. Por pastaj ai sulmoi da’uetin e Ehli-Sunetit dhe atëherë Allahu e poshtëroi atë dhe e bëri njeri të ultë e të turpëruar.”

Dhe së fundi, lus Allahun të na udhëzojë në menhexhin Selefij dhe të na bëjë të dobishëm për vetet tona dhe popullin tonë. Lus Allahun ta përmirësojë gjendjen e meshejkhave të Jordanit dhe t’i kthejë ata në Hak. Lus Allahun t’i bashkojë Selefijinët në Menhexhin e saktë dhe t’i nxjerrë në shesh gënjeshtarët dhe hizbitë që mbajnë të veshur gunën e Selefizmit.

Dhe Allahu është Dhënësi i Suksesit.

Subhaneke Allahumme ue bihamdike, esh-hedu en la ilahe il-la Ente,
estagfiruke ue etubu Ilejke.

Alban Malaj,
‘Auali, Mekkeh
18 Rexheb 1431 Hixhrij,
E Mërkurë, 30 Qershor 2010

[23] http://www.albselefet.net/forum/keshilla-te-pergjithshme-islame/2427-ulja-e-personalitetit-gje-e-veshtire.html#post4290